# Si të jetë haxhi yt i pranuar?

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed b. Salih El Uthejmin

**Përktheu :** Driton Lekaj

2009 - 1430

islamhouse.com

***Pyetja: Cilat janë veprat që duhet t'i punon haxhiu që haxhi i tij të pranohet inshAllah?***

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ..

Shejh Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) është përgjigjur:[1]

Veprat të cilat duhet t'i bësh që të jetë haxhi i tij i pranuar janë: Ta bësh nijet haxhin për hir të Allahut të lartësuar, e kjo është sinqeriteti.

Gjatë kryerjes së haxhit ta pason metodën se si e ka kryer haxhin Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) e kjo është pasimi. Çdo vepër e mirë nuk pranohet vetëm se me plotësimin e këtyre dy kushteve themelore: Sinqeritetin dhe Pasimin e Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të), për shkak të fjalës së Allahut të lartësuar:

*"E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin All-llahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zeqatin, se ajo është feja e drejtë."* (El Bejjine: 5) dhe fjalës së Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të):
*"Vërtet veprat shpërblehen sipas qëllimit dhe secilit njeri i takon ajo qe e ka bërë nijet."*[2] dhe për shkak të fjalës së tij (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të):
*"Ai që e vepron një punë që nuk është në pajtim me çështjen tonë, ai është i refuzuar."*[3]

Këto janë çështjet kryesore që duhet të mbështetet haxhiu: Sinqeriteti dhe pasimi i Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të). Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) në haxhin e tij thoshte:
*"Që të marrin nga unë metodën e kryerjes së haxhit."*[4]

---

[1] Mexhmuul Fetava: 20/21
[2] Buhariu dhe Muslimi.
[3] Muslimi.
[4] Buhariu dhe Muslimi.

***E prej tyre:*** Është që të jetë haxhi me pasuri hallall, ngase haxhi me pasuri haram është i ndaluar dhe nuk lejohet saqë disa dijetarë kanë thënë: Se haxhi nuk është i vlefshëm me këtë rast. E disa të tjerë thonë:

**Kur ta kryen haxhin me pasuri e cila është haram**

**Dije se ti nuk e kryer haxhin por, e kanë kryer devetë.**

***Prej tyre:*** Duhet që haxhiu të largohet prej asaj që e ka ndaluar Allahu i lartësuar për shkak të fjalës së Allahut të lartësuar:

*"Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bën të merr nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet shkaktuar grindje."* (El Bekare: 197)

Kështu që largohet nga ajo që e ka ndaluar Allahu tërësisht në haxh dhe jashtë tij prej shkeljeve dhe mëkateve, fjalëve të ndaluara, veprave të ndaluara, dëgjimin e veglave muzikore. Si dhe largohet nga ajo që e ka ndaluar Allahu veçanërisht në haxh si: Er Rrefeth – e që është marrëdhëniet me gratë, rruarja e kokës, si dhe largimi nga ajo që e ka ndaluar Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) gjatë veshjes së ihramit prej haxhiut dhe me një shprehje më të përgjithshme: ***I largohet të gjitha ndalesave pas veshjes së Ihramit.***

Duhet gjithashtu që haxhiu të jetë i butë, tolerant dhe fisnik në pasurinë dhe veprat e tij dhe t'iu bëjë mirë vëllezërve të tij sa të ketë mundësi. Ai duhet të jetë larg shqetësimit të myslimanëve qoftë në vendet e adhurimit në haxh apo në tregje. Ai i largohet shqetësimit me rastin e kallaballëkut në Tavaf , Saj dhe Xhemerat si dhe vendet e tjera.

Këto janë veprat që i takojnë haxhiut apo që duhet t'i punon haxhiu. Më së afërmi për ta realizuar këtë: Është ta shoqëron njeriu një dijetarë i cili ia përkujton çështjet e fesë e nëse kjo nuk i lehtësohet, atëherë le të lexon prej librave të dijetarëve ato që janë të besueshme para se të shkon në haxh ashtu që ta adhuron Allahun me syçeltësi."